# Hyrje

Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për zotërinë e të Dërguarve, Muhammedin, për familjen e tij dhe mbi të gjithë shokët e tij!

Ky është një libërth i dobishëm, i cili përmban atë që njeriu patjetër duhet t'ua mësojë fëmijëve, para se t'ua mësojë atyre Kuranin, në mënyrë që të rriten si njerëz të plotë në natyrshmërinë Islame dhe të jenë monoteist të mirë, duke ecur rrugës së besimit.

Libërthi është i renditur sipas metodës pyetje – përgjigje.

# T'ua mësojmë fëmijëve besimin!

1. Pyetje: Nëse të thuhet ty: Kush është Zoti yt?
Përgjigje: Thuaj: Zoti im është Allahu.

2. Pyetje: Çdo të thotë Zot?
Përgjigje: Thuaj: Zot do të thotë se Ai është Sunduesi, i Adhuruari, Ndihmuesi, Allahu, i Vetmi që duhet të adhurohet me dashuri dhe përnderim nga të gjitha krijesat e Tij dhe i Vetmi të Cilit duhet t'i nënshtrohen ato.

3. Pyetje: Nëse të thuhet ty: Si e njeh Zotin tënd?
Përgjigje: Thuaj: Zotin tim e njoh përmes shenjave dhe krijesave të Tij. Prej shenjave të Tij janë: nata, dita, dielli dhe hëna. Ndërsa, prej krijesave të Tij janë: shtatë qiejt, toka dhe çdo gjë që është mes tyre.

Argument për këtë është Fjala e Allahut të Lartësuar: **"Në të vërtetë, Zoti juaj është Allahu, që krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë e pastaj u ngrit dhe qëndroi mbi Fronin hyjnor (Arshin). Ai me errësirën e natës e mbulon ditën, e cila e ndjek atë; Dielli, Hëna dhe yjet i përulen urdhrit të Tij. Vetëm Atij i përket Krijimi dhe Urdhërimi. Qoftë bekuar Allahu, Zoti i botëve!"** Surja El A'raf, ajeti 54.

4. Pyetje: Nëse të thuhet: Për çfarë qëllimi të krijoi Allahu?
Përgjigje: Thuaj: Allahu më krijoi që ta adhuroj vetëm Atë, pa i shoqëruar asgjë, t'i bindem Atij përmes zbatimit të urdhrave të Tij dhe largimit nga gjërat që Ai i ndaloi, ashtu siç thotë Allahu i Madhërishëm: **"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër, përveç që të më adhurojnë vetëm Mua."** Surja Edh-Dharijjat, 56.

Gjithashtu Fjala e të Madhërishmit: **"Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do të jetë Zjarri."** Surja El Maideh, ajeti 72.

Shirk është kur dikush i shoqëron Allahut ndokënd apo diçka, duke i bërë adhurim ndokujt apo diçkaje tjetër përveç Allahut, apo duke shpresuar në ta, apo duke u

frikuar prej tyre, apo duke u mbështetur në ta, apo duke iu përkushtuar atyre në vend të Allahut, apo duke bërë veprime të tjera për të prej llojeve të adhurimit.

Adhurimi është çdo gjë që e do Allahu dhe është i kënaqur me të, prej fjalëve dhe veprave, qofshin ato të dukshme apo të brendshme (fshehta).

Lutja është adhurim. Allahu i Lartësuar thotë: **"Xhamitë janë vetëm për Allahun, prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!"** Surja El Xhinn, ajeti 18.

Argumenti që tregon se lutja drejtuar dikujt tjetër veç Allahut është kufër (mosbesim), është Fjala e Allahut: **"Dhe kushdo që lut në vend të Allahut ndonjë të adhuruar tjetër, duke mos pasur kurrfarë prove për këtë, me siguri do të jap llogari vetëm te Zoti i tij. Me të vërtetë, nuk ka shpëtim për mohuesit."** Surja El Mu'minun, ajeti 117.

Kjo për arsye se lutja është prej llojeve më të mëdha të adhurimit, ashtu siç thotë Allahu Fuqimadh: **"Zoti juaj ka thënë: "Lutmuni Mua, se do t'ju përgjigjem! Me të vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të Më adhurojnë, do të hyjnë në Xhehenem të poshtëruar!"** Surja El Gafir, ajeti 60.

Transmetohet në Sunen se Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: *"Lutja është pikërisht adhurimi."* Tirmidhiu (5/426), Ebu Daudi (1479) dhe Ibën Maxheh (3828).

Gjëja e parë të cilën Allahu ua bëri obligim robërve të Tij, është mohimi i tagutit dhe besimi në Allahun. Allahu i Madhëruar thotë: **"Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangni tagutin"** Surja En-Nahl, ajeti 36.

Tagut është çdo gjë që adhurohet përveç Allahut, si: shejtani, falltari, astrologu, ai i cili nuk gjykon me Ligjin e Allahun dhe çdokush që pasohet dhe që gëzon bindje prej njerëzve.

Dijetari i madh Ibnul Kajjim (Allahu e mëshiroftë!) thotë: *"Tagut është çdokush ndaj të cilit tejkalohen kufijtë, qoftë në pasim, adhurim apo bindje."*

5. Pyetje: Nëse të thuhet ty: Cila është feja jote?
Përgjigje: Thuaj: Feja ime është Islami. Islami është dorëzimi ndaj Allahut përmes teuhidit (besimit), nënshtrimi ndaj Tij përmes bindjes, miqësimi i myslimanëve dhe largimi nga shirku e idhujtarët.

Allahu thotë: **"Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami."** Surja Al 'Imran, ajeti 19.

Dhe thotë:**"Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur."** Surja Al 'Imran, ajeti 85.

Është saktësuar nga Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) se ka thënë: *"Islami është të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut (dëshmia: La ilahe il-lAll-llah) dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut (dëshmia: Muhammedun resulull-llah), të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh haxhin nëse ke mundësi."*

Kuptimi i thënies La ilahe il-lAll-llah është: Nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, siç thotë Allahu i Lartësuar: **"(Kujto) kur Ibrahimi i tha të atit dhe popullit të tij: "Në të vërtetë, Unë i urrej dhe s'kam të bëj fare me ato që adhuroni ju. Përveç Atij, që më ka krijuar dhe i Cili do të më udhëzojë në rrugën e drejtë". Ai e bëri këtë fjalë (La ilahe il-lAll-llah) të përhershme te pasardhësit e tij, me qëllim që ata të kthehen (vazhdimisht tek Allahu)."** Surja Ez- Zuhruf, ajetet 26-28.

Argumenti për faljen e namazit dhe dhënien e zekatit, është Fjala e të Madhërishmit: **"E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit), si dhe të falnin namazin e të jepnin zeqatin. Kjo është feja e drejtë."** Surja El Bejjineh, ajeti 5.

Këtë varg, Allahu e filloi me teuhid dhe largim nga shirku. Urdhri më madhështor i Allahut është *urdhri për teuhid*, ndërsa ndalimi më i rreptë i Tij është *ndalimi nga shirku*. Pastaj, (në vazhdim të vargut) Allahu urdhëroi për faljen e namazit dhe për dhënien e zekatit. Në këto që u përmendën, hyn pjesa më e madhe e fesë, ndërkaq çdo legjislacion tjetër që vijon, i pason këto.

Argumenti që tregon se agjërimi është obligim, është Fjala e Allahut: **"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat. Agjërimi zgjat disa ditë, por, nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas. Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër për çdo ditë agjërimi. E, nëse ndonjëri jep më shumë se kaq, kjo është edhe më mirë për të. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini. Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë!"** Surja El Bekareh: ajetet 183-185.

Argumenti që tregon se shkuarja për në haxhillëk është e obligueshme, është Fjala e Allahut: **"Dhe Haxhi (udhëtimi për të vizituar Qabenë) është një detyrë që njerëzit i detyrohen Allahut për ta kryer, ata të cilët munden të përballojnë shpenzimet (udhëtimin, ushqimin, strehimin e nevojat e tjera)."** Surja Al 'Imran, ajeti 97.

Bazat e Imanit (besimit) janë gjashtë:
1. të besosh Allahun,
2. Engjëjt e Tij,
3. Librat e Tij,
4. të dërguarit e Tij,
5. Ditën e fundit dhe
6. Caktimin e Allahut (kaderin), të mirin dhe të keqin.

Argument për këtë është hadithi i njohur si "Hadithi i Xhibrilit alejhi ue selam", të cilin e transmeton Muslimi në Sahihun e tij nga Umer bin El Hattabi (radijAll-llahu anhu).

6. Pyetje: Nëse të thuhet ty: Kush është Profeti yt?
Përgjigje: Thuaj: Profeti im është Muhammed bin Abdullah bin Abdul Muttalib bin Hashim bin Abdu Menaf. Allahu atë e zgjodhi nga mesi i Kurejshëve, të cilët janë pasardhësit më të dalluar të Ismailit (alejhis-selam). Allahu e dërgoi Muhammedin (sal-laAll-llahu alejhi ue sel-lem) për të gjithë njerëzimin dhe ia dha Librin (Kuranin) e

Urtësinë (Sunetin). Muhamedi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i thirri njerëzit që ta adhuronin vetëm Allahun dhe t'i braktisin ata që i adhuronin përveç Tij, si: idhujt, gurët, drunjtë, profetët, njerëzit e mirë, engjëjt etj.

Kështu, ai i thirri njerëzit që ta braktisin shirkun dhe i luftoi ata me qëllim që mos të bëjnë shirk, por ta adhurojnë vetëm Allahun, ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar:

**"Thuaj (o Muhamed): "Unë i lutem vetëm Zotit tim dhe nuk i shoqëroj Atij askënd (në adhurim)."** Surja El Xhinn, ajeti 20.

**"Thuaj (o Muhamed): "Vetëm Allahun e adhuroj, sinqerisht ndaj Tij e bëj adhurimin tim."** Surja Ez-Zumer, ajeti 14.

**"Thuaj (o Muhamed): "Mua më është urdhëruar që ta adhuroj vetëm Allahun dhe që të mos i shoqëroj Atij asgjë (në adhurim). Unë vetëm tek Ai thërras dhe vetëm tek Ai është kthimi im."** Surja Erra'd, ajeti 36.

**"Thuaju (o Muhamed) atyre: "Vallë, ju po më urdhëroni që të adhuroj dikë tjetër, përveç Allahut, o të paditur?!". Me të vërtetë, të është shpallur ty (o Muhamed), si dhe atyre që kanë qenë para teje: "Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit. Prandaj, adhuro vetëm Allahun dhe bëhu falënderues!"** Surja Ez-Zumer, ajetet 64-66.

Gjithashtu prej bazave të besimit që është shpëtimtar nga kufri (mosbesimi) janë: besimi në Ringjallje, në daljen e njerëzve para Allahut, në shpërblimin e tyre, në dhënien e llogarisë dhe se Xheneti dhe Zjarri janë të vërtetë. Allahu Fuqiplotë thotë:

**"Ne ju kemi krijuar prej tokës, aty do t'ju kthejmë dhe nga ajo do t'ju nxjerrim edhe një herë tjetër."** Surja Ta he, ajeti 55.

**"Nëse ti (Muhamed) çuditesh nga idhujtarët, atëherë më të çuditshme janë fjalët e tyre: "Vallë, pasi të bëhemi dhé, do të krijohemi vërtet përsëri?!" Këta janë ata që nuk besojnë në Zotin e tyre dhe në qafat e të cilëve do të ketë vargonj; këta janë banorët e Xhehenemit, në të cilin do të qëndrojnë përherë."** Surja Erra'd, ajeti 5.

Në këtë varg ka dëshmi se kushdo që e përgënjeshtron ringjalljen, ai ka mohuar me një mohim i cili ia obligon përjetësinë në Zjarr. Allahu na ruajttë nga kufri (mosbesimi) dhe nga veprat e kufrit!

Pra, këto vargje qartësojnë mesazhin me të cilin u dërgua Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) që është: të adhurohet vetëm Allahu dhe të ndalohet adhurimi i dikujt tjetër përveç Atij. Kjo është feja e tij, drejt së cilës thirri dhe për të cilën i luftoi idhujtarët.

Allahu e dërgoi atë në moshën dyzetvjeçare dhe kështu ai i thirri njerëzit (në Mekë) trembëdhjetë vite, drejt sinqeritetit në adhurim dhe braktisjes së adhurimit ndaj çdokujt tjetër përveç Allahut. Gjatë kohës që ishte në Mekë, e ngritën në qiell (natën e Israsë dhe Mi'raxhit), pa asnjë ndërmjetës mes tij dhe Allahut, ku dhe iu bënë obligim pesë kohët e namazit. Pastaj u urdhërua që të migronte dhe ai migroi drejt Medines, ku i thirri njerëzit dhjetë vite, derisa filluan të hynin në fenë e Allahut grupe -grupe. E kur arriti moshën gjashtëdhjetë e tri vjeçare, feja u plotësua dhe i erdhi shpallja e Allahut që e lajmëroi për afrimin e vdekjes së tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem).

I Dërguari i parë është Nuhu (alejhis-selam), ndërsa i fundit prej tyre është Muhamedi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Ne të frymëzuam ty (o Muhamed) me shpallje, ashtu siç frymëzuam me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij…"** Surja En-Nisa, ajeti 163.

Allahu thotë: **"Muhamedi është vetëm i Dërguar, para të cilit ka pasur edhe të dërguar të tjerë."** Surja Al 'Imran, ajeti 144.

**"Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve; Allahu është i Gjithë- dijshëm për çdo gjë."** Surja El Ahzab, ajeti 40.

Më i miri ndër të Dërguarit është Muhamedi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel- lem), ndërsa njerëzit më të mirë pas profetëve janë: Ebu Bekri, Umeri, Uthmani dhe Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata!).

Njerëzit më të mirë janë ata nga shekulli i Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel- lem), pastaj ata që erdhën pas tyre, pastaj ata që erdhën pas tyre.

Gjithashtu duhet të besojmë se Isa (alejhis-selam) do të zbresë nga qielli (para Kiametit) dhe do ta vrasë Dexhxhallin.

## Falënderimi i takon Allahut, Zotit të Botëve!